WIKIPEDIA

# Ajasofja

**Ajasofja** (gr. *Ἁγία Σοφία*; "Dituria e Shenjtë" apo *bazilika e Shën Sofisë*, tr. *Ayasofya*) në fillim ishte kishë, me pushtimin e Kostadinopojës nga osmanët u kthye në xhami. Në kohën moderne për disa vite u bë muze i qytetit turk të Stambollit (nga Mustafa Qemal Atatürk). Për dekada të tëra, një pjesë e madhe e popullsisë turke dëshironte që Ajasofja të kthehej përsëri si xhami dhe nën Presidentin Erdogan ajo është bërë përsëri një xhami në vitin 2020. **Xhamia Ajasofja** në turqisht njihet si *Ayasofya-i Kebir Camii Şerifi*.



Ajasofja

Ajasofja u ndërtua në qindvjeçarin e 6-të dhe ishte kisha kryesore e Perandorisë Bizantine dhe qendër fetare e Ortodoksisë. Ajasofja është vepra e fundit ndërtimore me rëndësi e lashtësisë së vonë dhe shembulli i parë i arkitekturës bizantine, në të cilën shfaqen kupolat që skalitën më vonë elementet e ndërtimit kishëtar. Mendohet si një nga ndërtesat më të bukura në botë. Ajo ishte katedralja më e madhe e ndërtuar ndonjëherë në botë për mëse një mijë vjet, deri para mbarimit të Katedrales së Seviljes në vitin 1575 (periudha e rilindjes evropiane).



Pamje e brendëshme e Ajasofisë

## Përmbajtja



## Historia e ndërtimit

### Kisha e parë

Kisha e parë ishte i njohur si Kisha e Madhe (gr. Μεγάλη Εκκλησία, Megáli Ekklēsía), ose në në gjuhën latine "Magna Ecclesia", për shkak dimensionit të madh karahsuar me kisha të tjera në qytet.

### Kisha e dytë

Kisha e dytë u ndërtua nga Theodoisus II, i cili u përurua më 10 tetor të vitit 415. Më 13-14 janar 532, filloi një zjarr ku edhe e dogji kishën.

### Kisha e tretë

Pasi kisha e dytë u dogj, disa javë më vonë filluan t'a ndërtojnë kishën e tretë më 23 shkurt 532. Perandori Justinian I tha: Vendosa t'a ndërtojë kishën e tretë e cila do të jetë më e madhe se e dyta. Në kapjen së Konsantinopolin gjatë kryqëzatës së katërt, kisha ishte bastisur nga krishterët latin, siq përshkruhet nga historiani bizantinë Niketas Choniates. Gjatë okupimit së Konsantinopolit, kisha u bë romano-katolik. Baldwin I i Konsantinopolit u zgjodh si perandor në Ajasofja. Pas ripushtimit së Bizantinëve më 1261, kisha ishte shtet i rrënuar.

### Xhamia (1453-1935; 2020-)


Burimi (*Şadırvan*) për abdes

Konstandinopoja ishte marrë nga Otomanët më 29 maj 1453. Siq thuhet nga vizitorët të shteteve perëndimore, kisha u rrënua me disa prej dyerve të saj i cili është rënë prej menteshës së tyre. Mehmet mori pjesë në namazin e parë në ditën e premte më 1 qershor 1453. Ajasofja u bë xhamia e parë në Stamboll.

## Renovimi

Restaurimi më i famshëm në Ajasofja ishte udhëruar nga Sulltan Abülmecid I dhe ishte bërë nga 800 punëtorë mes vitit 1847 dhe 1849.

## Arkitektura

Ajasofja është një prej shembujve të mëdha në arkitekturën Bizantine. Sipërfaqet e brendshme janë të mbështjella me mermere polikromatik, të gjelbër dhe të bardhë me porfir purpurt dhe mozaikë ari.

Në hyrjen perëndimore dhe hyrjen liturgjike lindore, kanë hapje të harkuar të zgjatur me gjysmë diametri dhe me kupe qendrore.


Prerje e arkitekturës origjinale të Ajasofisë

## Galeria



Panorama e brendshme në Ajasofja



Porta



Sulltan Mahfili



Foto nga viti 1900 në kohën kur ishte xhami

## Shiko edhe

- Arti Islam
- Të përbashkëtat e Vikipedias. Foto, video dhe audio nga Agia Sofia (https://commons.wikimedia.org/wiki/Hagia_Sophia?uselang=de)



Wikimedia Commons ka materiale multimediale në lidhje me: ***Ajasofja***.